# Të vërteta në të cilat ftoi natyra e i pranoi Sheriati

# ﴿ حقوق دعت إليها الفطرة وقررتها الشريعة ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed b. Salih El Uthejmin

**Përktheu:** Shefqet Krasniqi

2010 - 1431

islamhouse.com

# حقوق دعت إليها الفطرة

# TË VËRTETA NË TË CILAT FTOINATYRA E I PRANOI SHERIATI

الألبانية


NGA AUTHORI:
UHAMED SALIH UTHEJMIN

لفضيلة الشيخ رحمه الله
محمـــــد بن صالح العثيـــمين

PËRKTHEU:
SHEFQET KRASNIQI

ترجمة
شـــــوكـت كراسنتشي



المكتب التعاوني للدعوة و الإرشاد وتوعية الجاليـات في شـرق جد
جدة - طريق مكة القديم - كيلو ١٢ خلف شركة الراجحي المصرفية ص . ب : (١٠٢١٢٧) جدة (٢١٣٢٨) هاتف : (٦٢٠٠٠٠٥) تحويلة (
فـــاكس : (٦٢٤٠٢٩٨) القســـم النســـائي : (٦٢٤٤٤٤٧) رقم الحساب العام : (٧/٧٤٠٠) شـركة الراجحي المصرفية فرع: (

# TË VËRTETA NË TË CILAT FTOI NATYRA E I PRANOI SHERIATI

(E DREJTA ISLAME)

*Muhamed Salih Uthejmin*

Përktheu

*St. Shefqet Krasniqi Elbanij*

***Prodhvesi***

PLOTBESIMI PËR PUBLIKIM DHE HULIUNTIME SHKENCORE

Ministria E Pyetjeve Islame, Vakufit, Të Ueprimit Dhe Drejtimeve Islame

1425-2004

بِسْمِ ٱللَّهِ ٱلرَّحْمَٰنِ ٱلرَّحِيمِ

BISMILAHI RRAHMANI RRAHIM

Falënderimet dhe lavdërimet i qofshin Allahut xheleshanehu i Cili ka krijuar qiejtë dhe tokën dhe çka ka mes tyre, vetëm Atij i përulemi, vetëm prej Tij kërkojmë ndihmë e shpëtim. Salavatet e selamet e Tij qofshin mbi të dërguarin Muhamedin alejhi salatu ve selam, e mbi familjen e tij të pastërt, e mbi të gjithë ata që shkojnë rrugës së Tij deri në ditën e gjykimit.

Prej mirësive të sheriatit të Allahut xheleshanuhu është përkujdesja ndaj drejtësisë duke ia kushtuar një rëndësi të veçantë, e duke e zbatuar atë ashtu si kërkon prej nesh feja, sepse për drejtësi janë dërguar pejgamberët e janë zbritur librat e shenjëta dhe janë vendosur rregullat për çështjet njerëzore. Ashtu për të mbizotëruar kjo drejtësi mes njerëzve në këtë botë, duke e shikuar Kur'anin dhe hadithin e Pejgamberit alejhi selam se çka na urdhërojnë të bëjmë, se vetëm në to është rruga e

mbarë, rruga fatlume në të dy botrat, se vetëm duke u bazuar në to mund ta njofim atë të drejtë se si duhet zbatuar dhe ndaj kujt kemi obligime.

## Ç'ËSHTË DREJTËSIA

Drejtësia është dhënja çdo kujt hakun që i takon, duke mos e tepruar në të e as paksuar. Ne me ndihmën e zotit xheleshanuhu do të mundohemi që të sqarojmë diq për të drejtat gjegjësisht obligimet më kryesore të cilat i ka njeriu ndaj të tjerëve.

## OBLIGIMET NDAJ ALLAHUT TË MADHËRUAR

Ky obligim është obligimi më i madh dhe më i rëndësishëm për njeriun, sepse është obligim ndaj zotit xheleshanehu, krijuesit të madhë, sunduesit, mbikqyrësit të të gjitha ç'ështjeve dhe punëve, i cili ka krijuar gjithqka  në formën më të përsosur e për të mirat e njeriut, obligim ndaj Allahut xheleshanehu i cili të ka krijuar duke mos qenë fare,e të ka rritur me mirësi, të ka ofruar të mira të ka dhënë mendjen, të kuptuarit, të dëgjuarit, e të ka mundësuar që të kesh dobi prej tyre, thotë allahu xheleshanehu në Kur'an:

﴿ وَٱللَّهُ أَخْرَجَكُم مِّنۢ بُطُونِ أُمَّهَٰتِكُمْ لَا تَعْلَمُونَ شَيْـًٔا وَجَعَلَ لَكُمُ ٱلسَّمْعَ وَٱلْأَبْصَٰرَ وَٱلْأَفْـِٔدَةَ ۙ لَعَلَّكُمْ تَشْكُرُونَ ﴾

[سورة النحل الآية :٧٨]

(Suretu en-nehl, 78). *"Allahu ju nxori nga barqet e nënave tuaja ( si foshnje) që nuk dinit asgjë, ju pajisi me (shqisa) për të dëgjuar, me të parë dhe zemra, ashtu që të jeni falënderues".*

E sikur ti ndalonte të mirat e tija vetëm sa një të mbyllur të syve do të merrte fund jeta jote e sikur të ndërprente mëshirën e tij ndaj teje vetëm një moment nuk do të jetoshe. E nëse kjo është mirësia e Allahut dhe mëshira e tij ndaj jush atëherë po kuptohet qartë se obligimi juaj më i madhi është ndaj Allahut xheleshanehu, e Ai oblgim është që ta njohim Allahun për zot, e krijues tonin për çka është qëllimi kryesor që është gjindur njeriu në këtë botë, e Allahu xh. sh nuk kërkon prej teje tjetër pos ta adhurojmë ate si të vetmin zot duke mos i bërë shoq (shirk). Allahu xheleshanehu në Kur'an thotë.

﴿ وَمَا خَلَقْتُ ٱلْجِنَّ وَٱلْإِنسَ إِلَّا لِيَعْبُدُونِ ۝ مَآ أُرِيدُ مِنْهُم مِّن رِّزْقٍ وَمَآ أُرِيدُ أَن يُطْعِمُونِ ۝ إِنَّ ٱللَّهَ هُوَ ٱلرَّزَّاقُ ذُو ٱلْقُوَّةِ ٱلْمَتِينُ ﴾

[سورة الذاريات الآيات :٥٦ -٥٨]

*"Unë nuk i krijova xhinët e as njerëzit për tjetër përpos që të më adhurojnë, unë nuk kërkoj prej atyre ndonjë furnizim e as dëshiroj që të më ushqejnë ata, allahu është furnizues i madhë, fuqiplotë".*

Prej këtij ajeti kuptohet se Allahu xheleshanehu nuk kërkon prej nesh që ta furnizojmë ate por dëshiron që të jemi rob, adhurues të tij në të gjitha pikpamjet e adhurimit dhe të ibadetit, t'i zbatojmë të gjitha urdhërat e tija, të ndalohemi prejt të gjitha gjërave që na i ka ndaluar, ta ndiesh vetën se je krijes e dobët, e ultë.

Ne po shofim se të mirat e tij janë të shtrira rreth e përqark nesh, ato janë begati që ne vetëm i shfrytëzojmë pa dhënë për to asgjë, qofshin trupore

apo natyrore, e pas të gjitha këtyre të ngurtësohemi e mos ta falënderojmë a!!?

Pastaj ne jemi që kur vie ndonjë e mirë nga njerëzit, turpërohemi se si ta falënderojmë e t'ia kthejmë atë, kurse t'ia kthejmë shpinën, shofim marrëzi. A thua nga kush e kanë burimin të gjitha këto të mira që kemi?.

﴿وَمَا بِكُم مِّن نِّعْمَةٍ فَمِنَ ٱللَّهِ ثُمَّ إِذَا مَسَّكُمُ ٱلضُّرُّ فَإِلَيْهِ تَجْـَٔرُونَ﴾

[سورة النحل الآية :٥٣]

*"Dhe çdo të mirë që e kemi ajo është prej Allahut, madje edhe kur ju godet e keqja, ju vetëm te Ai e ngritni zërin (me lutje)".*

Pastaj këtë detyrë të cilën e ka bërë Allahu oblgim për njeriun ndaj tij është e lehtë dhe pa vështirësi, këtë e dokumenton ajeti i Kur'anit:

﴿ وَجَٰهِدُواْ فِي ٱللَّهِ حَقَّ جِهَادِهِۦۚ هُوَ ٱجۡتَبَىٰكُمۡ وَمَا جَعَلَ عَلَيۡكُمۡ فِي ٱلدِّينِ مِنۡ حَرَجٖۚ مِّلَّةَ أَبِيكُمۡ إِبۡرَٰهِيمَۚ هُوَ سَمَّىٰكُمُ ٱلۡمُسۡلِمِينَ مِن قَبۡلُ وَفِي هَٰذَا لِيَكُونَ ٱلرَّسُولُ شَهِيدًا عَلَيۡكُمۡ وَتَكُونُواْ شُهَدَآءَ عَلَى ٱلنَّاسِۚ فَأَقِيمُواْ ٱلصَّلَوٰةَ وَءَاتُواْ ٱلزَّكَوٰةَ وَٱعۡتَصِمُواْ بِٱللَّهِ هُوَ مَوۡلَىٰكُمۡۖ فَنِعۡمَ ٱلۡمَوۡلَىٰ وَنِعۡمَ ٱلنَّصِيرُ ﴾

[سورة الحج الآية :٧٨]

(Suretu el-haxh, 78) *"luftoni me një luftë të denjë për hirë të Allahut, se Ai ju zgjodhi (ju përcaktoj për të luftuar për rrugën e tij) dhe nuk ju obligoi në fe me ndonjë vështirësi, në fenë e babait tuaj Ibrahimit. Ai edhe më parë, edhe ky (Kur'ani) ju quajti musliman, e për të qenë i dërguari dëshmitarë juaji dhe për të qenë ju dëshmitarë ndaj njerëzve, pra falni rregullisht namazin, jepne zeqatin, përmbahuni me allahun se Ai është ndihmëtari juaj. Sa mbrojtës i mirë dhe sa ndihmëtar i madh që është".*

Ai obligim zbatohet me besim të vërtetë e të drejtë, besim ky i cili është ngritur e themeluar në dashurinë e Allahut dhe madhërimin e tij, e fryt i këtij besimi është moneteizmi apo besim në një zot. E zbatohet me sa vijon:

1. FALJA E PESË KOHËVE TË NAMAZIT NË DITË:- E kush e falë ate Allahu xheleshanuhu ia falë xhynahet (mëkatet) e ia shton sevapet, e ia rregullon punët e tij, e ruan prej çdo të keqe.

Namazin muslimani e ka borgj ta falë gjithsesi nuk bën ta lerë atë kursesi në asnjë kohë pa marë parasysh se a është i shëndoshë apo i sëmurë, në shtëpi apo në rrugë, e Ai ate e falë sipas mundësisë, në këmbë, ulur, shtrirë,...

Thotë Zoti xheleshanehu në Kur'an:

﴿ فَاتَّقُوا اللَّهَ مَا اسْتَطَعْتُمْ ﴾ [سورة التغابن الآية :١٦]

*"Ruajuni dënimit të Allahut aq sa keni mundësi, (zbatoni urdhërat e tij simbas mundësisë)".*

Gjithashtu është një hadith i Pejgamberit alejhi selam ku i thotë një shokut të vet të quajtur Imran bin Husejn i cili ka qenë i sëmurë:"Falu në këmbë, poqëse nuk mundesh falu shtrirë".

2. ZEQATI:- Që është dhënja e një pjese të pasurisë për nevojat e muslimanëve, si të varfëre udhëtarëve, e të paaftëve për punë e të tjerëve të cilët e meritojnë marrjen e zeqatit.

3. AGJËRIMI I RAMAZANIT:- Që është obligim për çdo musliman, të moshës së rritur, të menqur e të mos jetë udhëtarë, e ai që është i sëmurë apo në udhëtim i lejohet që most të agjiroj, mirëpo e ka obligim që ti zavendësoj ato ditë pas ramazanit. E ai që nuk mund të agjiroj për shkak të ndonjë sëmundje të pashërueshme e ushqen nga një të varfër për çdo ditë nga një sadakul fitër.

4. HAXHI:- Është vizita Qabes një herë në jetë për ate që ka mundësi.

Pra këto janë shtyllat kryesore e themelore të Islamit, gjegjësisht obligimet ndaj Allahut xheleshanuhu. E obligimet tjera jasht këtyre që i

përmendëm janë obligim për atë që ka mundësi ti kryej, si përshembull xhihadi apo lufta për në rrugën e zotit xheleshanehu, etj. Në këto shohim ore vëlla musliman se ky është obligim që kryhet me pak lodhje, e shpërblimi për të është i madhë, Ai të bën të jetosh me zotin tënd, dmth. Me përkujtim të tij. Kjo në këtë botë kurse në atë të përjetshmen, do të jetë lumturi që nuk din dëshprim, lumturi që sdo të ketë të ndalur, aty janë lumenjët që skan të ndalur, aty janë të gjitha që ska parë syri e as ndëgjuar veshi, por ç'ti bëhet dynjas mashtruese që ka humbur shumë. Ti ndëgjojmë fjalitë e Allahut xheleshanuhu:

﴿فَمَن زُحْزِحَ عَنِ ٱلنَّارِ وَأُدْخِلَ ٱلْجَنَّةَ فَقَدْ فَازَ ۗ وَمَا ٱلْحَيَوٰةُ ٱلدُّنْيَآ إِلَّا مَتَـٰعُ ٱلْغُرُورِ﴾ [سورة آل عمران من الآية :١٨٥]

*"E kush nxirret prej xhehnemit e futet ne xhehnet Ai ka arritur shpëtim, e jeta e kësaj bote nuk është tjetër pos një përjetim mashtrues".*

# OBLIGIMET NDAJ TË DËRGUARIT TË ZOTIT MUHAMEDIT ALEJHI SALATU VE SELAM

Siq e kemi cekur më parë obligimi kryesorë i njeriut është ndaj zotit xheleshanehu, e menjëherë pas tij është obligim ndaj pejgamberit Muhamed alejhi selam, pra nuk ka asnjë krijesë që e meriton të drejtë dhe obligim sikurse Pejgamberi alejhi selam, Allahu xheleshanehu thotë në Kur'an për të:

﴿ إِنَّا أَرْسَلْنَاكَ شَاهِدًا وَمُبَشِّرًا وَنَذِيرًا ۝ لِتُؤْمِنُوا بِاللَّهِ وَرَسُولِهِ وَتُعَزِّرُوهُ وَتُوَقِّرُوهُ وَتُسَبِّحُوهُ بُكْرَةً وَأَصِيلًا ﴾

[سورة الفتح الآيتان :٨،٩]

(Suretu el-feth, 8-9),e që do të thotë përkthimi:

*"Ne të dërguam ty (Muhamed) dëshmitarë, përgëzues dhe qortues që ju (njerëz) t'i besoni Allahut dhe të dërguarit të Tij, dhe atë Ta përkrahni e ta respektoni".*

E për këtë arsye obligohet që dashuria ndaj Pejgamberit alejhi selam të vëhet në rend të parë para çdo dashurie tjetër, e mos të duhet askush më shumë se Ai, as prindi e as fëmiu, as gruaja e bile as vetvetja, këtë na e dokumenton i Dërguari i zotit ku thotë:

(( لاَ يُؤْمِنُ أَحَدُكُمْ حَتَّى أَكُونَ أَحَبَّ إِلَيْهِ مِنْ وَلَدِهِ، وَوَالِدِهِ، وَالنَّاسِ أَجْمَعِينَ ))

Që do të thot: *"Nuk ka besuar askush prej jush përderisa të mos jem tek Ai më i dashur se fëmiu i tij, dhe se njerëzit në përgjithësi".*

E prej obligimeve ndaj Pejgamberit alejhi selam, rrespektimi e nderimi i tij ashtu si e meriton duke mos e tepruar e as mangësuar, e të gjitha këto realizohen duke e respektuar personalitetin e Tij të lartë si i dërguar i Zotit xheleshanehu dhe i dashuri i tij e gjithashtu duke i zbatuar dhe respektuar synetet, punët, porositë e traditat e tija alejhi selam.

Nëse i vejmë një shiqim shokëve të Pejgamberit alejhi selam do ta shofim se sa e kanë rrespektuar e madhëryer personalitetin e tij dhe sa i kanë zbatuar edhe synetet e tij. Kur e kanë dërguar politeistët (mushrikët-kufarët) e Mekës një politeist të vetin të quajtur Urvete bin Mesudi që të lidhë marëveshje paqe me muslimanët në luftën e hudejbisë në vitin e gjashtë (VI) të hixhretit e kur është kthyer prej muslimanëve në Meke iu tregon shokëve të vet se i ka gjetë muslimanët ndaj Pejgamberit alejhi salatu ve selam e iu thotë:

"Kam hyrë tek mbretërit e persisë, romakëve dhe të habeshit (Etiopisë) e nuk kam parë asnjë prej këtyre (mbretërve) duke e madhruar shokët e tij, ashtu siq i kam parë shokët e Muhamedit duke e madhëruar atë, nëse i urdhëron diqka për së shpejti i përgjigjen, e nëse merr abdes shtyhen mes veti se cili po ia pret ujt e abdesit e me përdorë për bereqet, po nëse flet e ulin zërin dhe përcjellin shiqimin nga rrespekti dhe nderimi ndaj tij.

Pra kështu shokët e Pejgamberit alejhi selam e kanë rrespektuar ate dhe kanë zbatuar urdhërat e tij.

Kështu duhet edhe ne të veprojmë, të shkojmë rrugës së tij, e rrugës së shokëve të tij, t'i besojmë çka ka treguar qoftë tregim i kaluar apo i ardhshëm, e ta zbatojmë atë që ka urdhëruar, e të largohemi prej saj që ka ndaluar, gjithashtu duhet të jemi të plotëbesueshëm se rruga dhe tradita e tij është rruga më e mirë dhe më e drejtë, dhe se sheriati dhe ligji i tij është ligji më i plotë prej të gjiha ligjeve tjera ngado qofshin ato dhe qfardo qofshin. Të gjitha këto jemi të obligueshëm doemos si musliman ti zbatojm në jetën tonë të përditshme, për këtë na obligon allahu xheleshanehu ku thotë në librin e Tij të shejtë:

﴿فَلَا وَرَبِّكَ لَا يُؤْمِنُونَ حَتَّىٰ يُحَكِّمُوكَ فِيمَا شَجَرَ بَيْنَهُمْ ثُمَّ لَا يَجِدُوا فِي أَنفُسِهِمْ حَرَجًا مِّمَّا قَضَيْتَ وَيُسَلِّمُوا تَسْلِيمًا﴾

[سورة النساء الآية :٦٥]

*"Për zotin tënd jo, ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty as të asaj para teje) derisa të moszgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre, e pastaj (pas gjykimit tënd) të mos ndiejnë*

*paknaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht".*

Gjithashtu në një vend tjetër allahu xheleshanehu thotë.

﴿قُلْ إِن كُنتُمْ تُحِبُّونَ اللَّهَ فَاتَّبِعُونِي يُحْبِبْكُمُ اللَّهُ وَيَغْفِرْ لَكُمْ ذُنُوبَكُمْ ۗ وَاللَّهُ غَفُورٌ رَّحِيمٌ﴾ [سورة آل عمران الآية :٣١]

(Suretu al-imran, 41) e që do të thotë *"nëse e doni allahun, atëherë ejani pas meje që allahu t'ju dojë, t'ju falë mëkatet tuaja, se allahu është që falë shumë".*

Prej obligimeve tona ndaj Pejgamberit alejhi salatu ve selam është mbrojtja e sheriatit të tij, dhe ruajtja e traditës dhe synetit të tij aq sa ka mundësi njeriu, e nuk lejohet për asnjë musliman që ndëgjon duke u sulmuar sheriati i Pejgamberit alejhi selam e ka mundësi me mbrojt ate e nuk e mbron, por heshtë.

Allahu na bëftë prej atyre që e dojnë Pejgamberin alejhi selam më shumë se çdo kend tjetër, na bëftë prej atyre që i kryejn urdhërat e tij a luftojn për sheriatin e Tij.

## OBLIGIMET NDAJ PRINDËRVE

Askush nuk e mohon mirësinë e prindërve ndaj fëmis, duke e ditur se ata janë shkak për ekzistimin e tij në këtë botë, e për ate ata meritojn kujdes dhe mbikqyrje nga ana e fëmiut të tyre, sepse ata more vëlla të kanë rritur, janë lodhur që ti të pushosh, kan ndenjur pa fjetur që ti të flesh, të ka bart nëna në barkun e saj, e ke qëndruar në llogari të shëndetit të saj për një kohë afër nëntë muajsh përafërsisht, me çka dëshmon edhe Kur'ani për këtë, thotë allahu xheleshanuhu:

﴿حَمَلَتْهُ أُمُّهُ وَهْنًا عَلَى وَهْنٍ﴾ [سورة لقمان من الآية :١٤]

(Suretu lukman, 14). *"E ka bartë nëna e vet ate me mund pas mundi"*.

Pastaj të ka lindur e të ka ushqyer me qumshtin e saj afër dy vjet me lodhje, vështirësi e mundime. Edhe babai gjithashtu vrapon për jetën tënde, për furnizimin tënd kur ti je i vogël derisa të rritesh, gjithashtu kujdeset për kulturën dhe edukatën tënde, moralin tënd dhe për këshillat ndaj teje. Për

këtë arsye na ka urdhëruar allahu xheleshanehu për mirësjellje dhe falënderim ndaj prindërve, ku thotë:

﴿وَوَصَّيْنَا ٱلْإِنسَٰنَ بِوَٰلِدَيْهِ حَمَلَتْهُ أُمُّهُۥ وَهْنًا عَلَىٰ وَهْنٍ وَفِصَٰلُهُۥ فِى عَامَيْنِ أَنِ ٱشْكُرْ لِى وَلِوَٰلِدَيْكَ إِلَىَّ ٱلْمَصِيرُ﴾

[سورة لقمان الآية :١٤]

(Suretu Lukman, 14) *"Ne njeriun e kemi këshilluar (porositur) për (sjellje të mira) prindërit e vet, sepse nëna e atë e barti me mund pas mundi dhe pas dy viteve ia ndau gjinin. (E porositëm) të jesh mirënjohës ndaj meje dhe ndaj dy prindërve* tu, sepse vetëm tek unë është kthimi i juaj".

Si po shifet qartë në këtë ajet allahu xheleshanehu e ngriti lart çështjen e prindërve, ku e vuri menjëherë pas adhurimit të tij. Obligimi ndaj prindërve zbatohet me mirësi ndaj tyre, qoft me fjalë apo me punë, apo me të holla apo në ç'farë do mënyre qoftë ajo, përpos nëse mirësija e tyre të qon në gjynah (mëkat) ndaj Allahut, apo në dëm tëndin personal.

Gjithashtu e drejta ndaj tyre zbatohet duke iu folur atyre me fjalë të buta e të ëmbla, duke iu buzëqeshur, duke mos e ngritur zërin më shumë se ata duke mos pritur aspak që ti të shërbesh atyre kur kanë nevojë për ndihmën tënde, si përshembull kur të plaken e dobsohen, apo sëmuren, sepse një ditë edhe ti do të kesh nevojë për ndihmën e bijve të tu. Po nëse vërtetë i zbaton obligimet atëherë të marrim myzhde për sevap dhe shpërblim të madh.

Me të vërtetë obligimi ndaj prindërve është shumë i madhë e këtë na tregon edhe Kur'ani:

﴿ وَٱعْبُدُوا۟ ٱللَّهَ وَلَا تُشْرِكُوا۟ بِهِۦ شَيْـًٔا ۖ وَبِٱلْوَٰلِدَيْنِ إِحْسَٰنًا ﴾

[سورة النساء من الآية :٣٦]

(Suretu nisa, 36) *"E adhurojeni allahun e mos i bëni atij shoq kurnjësend dhe silluni mirë ndaj prindërve"*.

Kjo çka pamë në pika të shkurtëra na jep të kuptojmë rëndësinë e mirësjelljes dhe mirësisë së të birit ndaj prindërve të tij, mirësi kjo edhe obligim të cilin fatkeqsisht shumë prej nesh e kanë humbur,

duke mos par kurfar të drejte e obligim e as kurfar mirëbërje ndaj prindërve të vet bile disa i qortojnë dhe ofendojnë me fjalë të rënda.

## OBLIGIMET NDAJ FËMIJËVE

Kur flasim për fëmijët kemi për qëllim bijtë dhe bijat. E obligimet ndaj tyre janë të llojllojshme por më kryesorja është edukata e mirë, e ajo realizohet duke ua mësuar atyre fenë në mënyrë që të kenë njohuri sa më të mëdha për te, thotë allahu xheleshanehu në Kur'an:

﴿ يَٰٓأَيُّهَا ٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ قُوٓا۟ أَنفُسَكُمْ وَأَهْلِيكُمْ نَارًا وَقُودُهَا ٱلنَّاسُ وَٱلْحِجَارَةُ ﴾ [سورة التحريم من الآية :٦]

(Suretu et-tahrimë, 6) *"O ju që besuat ruane veten dhe familjen tuaj prej një zjarri (xhehnemit) lënde djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët"*.

E në familje bëjnë pjesë edhe fëmijët, e ruajtja e tyre prej zjarrit është që ti edukosh në fe.

.E për këtë Pejgamberi alejhi selam ka thënë:

(( كُلُّكُمْ رَاعٍ وَكُلُّكُمْ مَسْؤُولٌ عَنْ رَعِيَّتِهِ، وَالرَّجُلُ رَاعٍ فِي أَهْلِهِ وَمَسْؤُولٌ عَنْ رَعِيَّتِهِ". 

*"Secili prej jush është kujdestarë, dhe secili prej jush do të përgjigjet për kujdestarinë e tij, njeriu është përgjegjës për familjen e tij dhe Ai do të përgjigjet për të".*

Fëmijët janë amanet në qafë të prindërve, e prindërit janë përgjegjës për ta në ditën e gjykimit për edukimin e tyre fetar e moral, e nëse ata e bëjnë këtë atëherë ata do të jenë të kënaqur me fëmijët e tyre në këtë botë dhe në botën tjetër, allahu xh. Sh. Në Kur'an thotë:

﴿وَٱلَّذِينَ ءَامَنُوا۟ وَٱتَّبَعَتْهُمْ ذُرِّيَّتُهُم بِإِيمَٰنٍ أَلْحَقْنَا بِهِمْ ذُرِّيَّتَهُمْ وَمَآ أَلَتْنَٰهُم مِّنْ عَمَلِهِم مِّن شَىْءٍ ۚ كُلُّ ٱمْرِئٍۭ بِمَا كَسَبَ رَهِينٌ﴾

[سورة الطور الآية :٢١]

(Suretu et-tur, 21) *"E ata që vet besuan edhe pasardhësit e tyre ishin me besim. Ne atyre do të ua shoqërojmë pasardhësit e tyre, asgjë nuk u paksojnë nga veprat e tyre (Prindërve)".*

Mirëpo nëse i shiqojmë sot muslimanët, gjejmë se shumë prej tyre i kanë lënë të drejtat dhe

obligimet që i kanë ndaj fëmijëve të vet, nuk kujdesen për ta aspak, sikurse mos të ishte obligim ndaj tyre, nuk i edukojnë, nuk kujdesen për ruajtjen e moralit të tyre, nuk i pyesin se ku shkojnë, kur vinë, me kënd rrinë, nuk i ndalojnë prej të këqijave e nuk i urdhërojn në të mirë, e ç'është më e quditshme se vet ata prind që nuk interesohen për fëmijët e tyre janë rojtës të mëdhenjë të pasurisë, kujdesen për të më shumë se për bijt dhe bijat e tyre, ju intereson çdo dinarë se ku shkon e sa po shkon, ndërsa bijt e vet i kanë lënë pas dore sikur të mos ishin të tyre, subhanallah, a më e rëndësishme është pasuria apo fëmijët! A më shumë obligim ka njeriu ndaj pasurisë apo ndaj fëmijës! Ska dyshim se obligimi ndaj fëmijut është më i madh dhe më i rëndësishëm në këtë botë dhe në tjetrën. Gjithashtu prindi ka obligim ndaj fëmijut të tij që ti jep me ngrënë, që ta vesh-mbath, e ti jep të holla aq sa ka nevojë duke mos e tepruar, e të mos bëjë dallime në mes të fëmijëve të tij në përkujdesjen e tyre. Është padrejtësi, e zoti nuk e donë padrejtësinë, gjithashtu ky dallim në këto gjëra qon deri tek zilia e ndoshta edhe armiqësia në mes vëllezërve, e ndoshta edhe vet fëmijëve dhe

prindërve. Ndërsa sa i përket dashurisë prindore nuk do të thotë që ti dojë të gjithë njësoj, sepse dashuria është çështje e zemrës, e nuk e ka njeriu në duar të veta. Në fund shtojm se sa herë që prindi kujdeset për fëmijët e tij e i edukon në frymën Islame edhe fëmijët me emër të Allahut xheleshanuhu do të kujdesen për të kur Ai do të ketë nevojë për ta. Dhe sa herë që prindi nuk kujdeset për fëmijët e tij, e i len pas dore edhe ata do ta lënë atë një ditë e nuk do të kujdesen për të, sepse çka bënë ate edhe e gjenë.

## OBLIGIMET NDAJ TË AFËRMËVE-AKRIBAVE

Të afërt (akribat) janë ata të cilët të lidhë me ata afërsia farefisnore si përshembull:vëllau. Motra, mixha, daja, fëmijët e tyre apo lidhjet e tjera, ndaj çdo të afërmi ke obligim, e ky obligim shkallzohet sipas të afërmëve. E për faktin që kena obligime dhe të drejta ndaj të afërmëve është fjala e Allahut xheleshanuhu ku thotë:

﴿ وَءَاتِ ذَا ٱلْقُرْبَىٰ حَقَّهُۥ ﴾ [سورة الإسراء من الآية :٢٦]

*"Jepjau të afërmëve të drejtën e tyre (hakun e tyre)".*

Gjithashtu thot allahu i madhëruar:

﴿ ۞ وَٱعْبُدُوا۟ ٱللَّهَ وَلَا تُشْرِكُوا۟ بِهِۦ شَيْـًٔا ۖ وَبِٱلْوَٰلِدَيْنِ إِحْسَـٰنًا ﴾

[سورة النساء من الآية :٣٦]

(Suretu En-nisa, 36). *"Adhurone Allahun e mos e shoqëroni atij asnjë send, silluni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmëve...".*

Edhe Pejgamberi alejhi selam thotë në një hadith:

(( مَنْ كَانَ يُؤْمِنُ بِاللهِ وَاليومِ الآخِرِ فَلْيَصِلْ رَحِمَهُ ))

Që do të thotë: *"kush beson në zotin dhe në ditë e gjykimit le të kujdeset për të afërmit e tij"*.

E kujdesi ndaj tyre bëhet duke i vizituar, duke iu ndihmuar me punë e të holla, duke ndarë së bashku gëzimin e hidhërimin, e të gjitha këto duhet bërë për zotin e lartësuar, duke kërkuar kënaqësinë dhe shpërblimin e tij, e nëse e bën këtë atëherë allahu xheleshanuhu do ta shpërblejë në këtë dhe në botën tjetër. Në këtë botë do ti ndihmojë e do t'ia lehtësoj vështirësitë, ndërsa në botën tjetër do ta shpërblej me xhehnet. Prej të gjitha këtyre të mirave nga ana e Allahut, janë edhe të tjerat, se të afërmit nëse kujdesen njëri për tjetrin e i ndihmoojnë njëri tjetrit, do të ndihen të lumtur, të qetë, e ndijnë vetën si një grusht të fortë, e atëherë kjo sjellë lumturi në jetën e përditshme njerzore Islame. Mirëpo sot gjejmë disa individ të cilët e kanë lënë obligimin e tyre plotësisht, nuk i njohin të afërmit, ose nuk donë

ti njohin fare, nuk i vizitojnë kurrë, nuk kujdesen për ta, nuk ju ndihmojjn aspak nëse ka mundësi. Dhe në të njejtën kohë gjejmë edhe të atillë që për të afërmit e vet kujdeset aq sa ata kujdesen për te, nëse ata i bëjnë mirë e i ndihmojnë edhe ky ju ndihmon, e për ndryshe nuk ndien obligim ndaj tyre, duke menduar se kush të bënë të mirë edhe ti mirë atij, jo more vëlla nuk është ashtu asesi. Duhet t'iu bëjsh mirë me çka të mundesh, pa marë parasysh qëndrimin e tyre ndaj teje, sepse ti duhet ta bënë ate të mirë për zotin xheleshanuhu e jo që Ai ta kthej atë ty.

## OBLIGIMI I BASHKËSHORTËVE NDAJ NJËRI -TJETRIT

Me rastin e martesës së dy të rinjëve, gjegjësisht të burrit dhe të gruas, atyre u lindin obligime të reja dhe të drejta ndaj njëri tjetrit, të drejta trupore, shoqërore e financiare. Pra është obligim që secili prej tyre të kujdeset për njëri-tjetrin, ti ndihmojë në të mirë, të e lidhin kënaqësinë në mes veti në çdo aspekt, në mënyrë që edhe jeta e tyre të jetë e lumtur dhe e begatshme. Feja jonë na porositë e na këshillon që të sillemi mirë ndaj grave, të jemi të drejtë me to, e mos të kërkojmë prej tyre atë që nuk munden, mos t'i mundojmë, të jemi të mëshirshëm ndaj tyre.

Allahu xheleshanuhu ne Kur'an thotë

﴿ وَعَاشِرُوهُنَّ بِٱلْمَعْرُوفِ ﴾ [سورة النساء من الآية :١٩]

(Suret en-nisa, 19) *"Dhe silluni ndaj tyre (grave) me të mirë". Gjithashtu edhe pejgamberi alejhi salatu ve selam thotë:*

(( اِسْتَوْصُوا بِالنِّسَاءِ خَيْراً، فَإِنَّ الْمَرْأَةَ خُلِقَتْ مِنْ ضِلَعٍ، وَإِنَّ أَعْوَجَ مَا فِي الضِّلَعِ أَعْلاَهُ، فَإِنْ ذَهَبْتَ تُقِيمُهُ كَسَرْتَهُ، وَإِنْ تَرَكْتَهُ لَمْ يَزَلْ أَعْوَجَ، فَاسْتَوْصُوا بِالنِّسَاءِ ))

*"Silluni mirë ndaj grave, sepse gruaja është krijuar prej një brinje (të mashkullit) e pjesa më e lakuar e brinjës është maja e saj, me çka nëse përpiqesh që ta drejtosh do ta thesh, por nëse e len ate ashtu si është do të vazhoj të jetë e lakuar. Silluni mirë ndaj grave".*

Këto argumente të cilat i përmendëm më lart na obligojnë në njërën anë që të sillemi mirë ndaj grave, e në anën tjetër na ndalojnë që të kërkojmë prej tyre që të jenë të plota në çdo aspekt duke na sqaruar se femrat i kanë të metat e veta si krijesa të lindura me to, e për ate mos kërkoni prej tyre që të jenë të plota në çdo aspekt e pa të meta.

mirëpo gjejmë disa prej burrave-bashkëshortëve që kërkojnë prej grave të tyre të jenë të përsosura e pa të meta, e kjo është një gjë e pa mundshme sepse siq e kemi cekur më lartë vetë

natyra e gruas është e tillë, për ate Pejgamberi alejhi selam ka thënë:"brinja është e lakuar, e nëse përpiqesh që ta drejotsh do ta thesh"- e thymja e brinjës është shkurorëzimi, pra një përpjekje e tillë është e pamundshme e në të njejtën kohë të qon në ngatërresa e ndoshta edhe shkurrorëzim. E për këtë arsye burri si qift më i pjekur se sa gruaja duhet ti bëjë disa lëshime ndaj saj nëse ato lëshime nuk kanë të bëjnë me fenë dhe me nderin. Prej të drejtave të gruas dhe obligimeve të burrit ndaj saj është që t'i siguroj ushqimin, veshëmbathjen, banimin. E këtë e dëshmon fjala e Allahut xheleshanehu ku thotë:

﴿ وَعَلَى ٱلْمَوْلُودِ لَهُۥ رِزْقُهُنَّ وَكِسْوَتُهُنَّ بِٱلْمَعْرُوفِ ﴾

[سورة البقرة من الآية :٢٣٣]

(Suretu el-bekaretu, 233). *"I ati i familjes është i obliguar për furnizimin dhe veshëmbathjen e tyre (gruas) ashtu si është në rregull".*

Gjithashtu hadithi i Pejgamberit alejhi selam thotë:

(( وَلَهُنَّ عَلَيْكُمْ رِزْقُهُنَّ وَكِسْوَتُهُنَّ بِالْمَعْرُوفِ، وَسُئِلَ مَا حَقُّ زَوْجَةِ أَحَدِنَا عَلَيْهِ؟. قَالَ: أَنْ تُطْعِمَهَا إِذَا طَعِمْتَ وَتَكْسُوهَا إِذَا اكْتَسَيْتَ، وَلاَ تَضْرِبِ الْوَجْهَ، وَلاَ تُقَبِّحْ، وَلاَ تَهْجُرْ إِلاَّ فِي الْبَيْتِ ))

*"Edhe për to (gratë) është obligim i juaji ushqimi i tyre dhe vesha e tyre e mirë. E është pyetur (pejgamberi alejhi selam) çfarë obligimi kemi ndaj grave, e Ai ka thënë (pejgamberi a.s.) që ta ushqesh ate kur ushqehesh edhe vet, e ta veshësh (t'i blesh tesha) dhe mos ta rrahësh fytyrës, e mos ta ofendosh (d.m.th. Me sharje) e mos ta izolosh ate përpos në shtëpi".*

Ndërsa obligimi i gruas ndaj burrit është më i madhë sesa obligimi i tij ndaj saj, duke u bazuar në fjalinë e Allahut të lartëmadhëruar ku thotë:

﴿ وَلَهُنَّ مِثْلُ ٱلَّذِي عَلَيْهِنَّ بِٱلْمَعْرُوفِ ۚ وَلِلرِّجَالِ عَلَيْهِنَّ دَرَجَةٌ ﴾

[سورة البقرة الآية :٢٢٨]

(Suretu el-bekaretu, 228) *"Edhe atyre u takon e drejta sikurse edhe përgjegjësia në bashkësortësi, e burrave u takon një përparësi ndaj tyre".*

Prej obligimeve të gruas ndaj burrit të saj që ta ndëgjoj ate e ti kryej urdhërat e tij, e t'ia plotësojë dëshirat, përpos nëse ato janë në kundërshtim me Islamin atëherë është obligim për gruan që mos ta dëgjojë ate. Gjithashtu është oblgim për gruan që ta ruaj pasurinë e burrit, t'ia ruaj të msheftat e tij, që mos të dalë prej shtëpisë pa lejen e burrit, e gjithashtu që mos ta lejoj askënd të hyjë në shtëpi pa lejen e tij. E për obligimin që ka gruaja ndaj burrit më së miri na jepin me kuptue hadithet e Pejgamberit alejhi selam ku thotë:

(( لَوْ كُنْتُ آمِرًا أَحَدًا أَنْ يَسْجُدَ لِأَحَدٍ، لَأَمَرْتُ الْمَرْأَةَ أَنْ تَسْجُدَ لِزَوْجِهَا ))

*"Me pas qenë që e urdhëroj diken për me i bërë sexhde dikujt do ta kisha urdhëruąr gruan që t'i bëjë sexhde burrit".*

Gjithashtu thotë pejgamberi alejhi selam:

(( إِذَا دَعَا الرَّجُلُ امْرَأَتَهُ إِلَى فِرَاشِهِ فَأَبَتْ أَنْ تَجِيَ فَبَاتَ غَضْبَانَ عَلَيْهَا لَعَنَتْهَا الْمَلائِكَةُ حَتَّى تُصْبِحَ ))

*"Nëse burri thërret gruan e tij në shtrat e ajo e refuzon të vjen (tek Ai) e (Ai) buan i hidhëruar, në te kanë për ta mallkuar melaqet tërë natën deri sa të zgjohet (në mëngjes)".*

Gjithashtu është obligim i gruas që mos ta bëjë ndonjë punë që ia zvogëlon kënaqësinë e burrit ndaj saj, poqëse ajo punë është edhe ibadet (adhurim i zotit), se le më diçka tjetër, si psh. Të agjiroj jashtë ramazanit e burri i saj nuk don që ajo të agjëroj, duke dëshiruar që të ketë marëdhënije me te.Këtë e dëshmon fjala e Pejgamberit alejhi selam ku thotë:

(( لاَ يَحِلُّ لامْرَأَةٍ أَنْ تَصُومَ وَزَوْجُهَا شَاهِدٌ إِلاَّ بِإِذْنِهِ، وَلاَ تَأْذَنُ لِأَحَدٍ فِي بَيْتِهِ إِلاَّ بِإِذْنِهِ ))

*"Nuk lejohet për gruan që të agjiroj (jashtë ramazanit) kur burri është aty prezent përpos me lejen e tij dhe (gjithashtu nuk lejohet për të) as që ta lejoj dikë të hyj në shtëpi pa lejen e tij."*

Gjithashtu Pejgamberi alejhi selam e ka bërë që një prej shkaqeve të hyrjes së gruas ne xhehnet është që burri i saj të jetë i kënaqur e i lumtur me te, ku thotë alejhi salatu ve selam:

(( أَيُّمَا امْرَأَةٍ مَاتَتْ وَزَوْجُهَا رَاضٍ دَخَلَتِ الْجَنَّةَ ))

*"Ajo grua që vdes e burri i saj është i kënaqur (i lumtur) me të ka për të hyrë në xhehnet".*

## OBLIGIMI NDAJ FQIUT

Fqiu është personi afër vendbanimit tëndë. E ndaj tij ke obligime të shumta, nëse është Ai musliman dhe i afërm i juaji atëherë ndaj tij ke obligime për tri shkaqe:që e ke fqinj, që është musliman dhe që e ke të afërm. Po nëse ate nuk e ke të afërm por është musliman atëher ndaj tij ke obligime për dy shkaqe: që është fqinj dhe i afërm i juaj. Po nëse nuk është musliman dhe nuk e ke të afërm atëherë ndaj tij ke obligime për një shkak: që është fqiu juaj. Për obligimin dhe përgjegjësinë që e kemi ndaj fqiut më së miri na tregon Kur'ani i madhëruar ku thotë:

﴿وَبِٱلْوَٰلِدَيْنِ إِحْسَٰنًا وَبِذِى ٱلْقُرْبَىٰ وَٱلْيَتَٰمَىٰ وَٱلْمَسَٰكِينِ وَٱلْجَارِ ذِى ٱلْقُرْبَىٰ وَٱلْجَارِ ٱلْجُنُبِ﴾ [سورة النساء من الآية :٣٦]

(Suretu en-nisa, 36). *"Silluni mirë ndaj prindërve, ndaj të afërmëve, ndaj fqiut të afërt, ndaj fqiut të largët, ..."*

Gjithashtu Pejgamberi alejhi selam na tregon në një hadith se çfar vlere dhe rrespekti ka fqiu ku thotë:

(( مَـا زَالَ جِبْرِيـلُ يُوصِـينِي بِالْجَـارِ حَتَّـى ظَنَنْـتُ أَنَّـهُ سَيُوَرِّثُهُ ))

Që do të thot: *"Aq shumë më ka këshilluar xhebraili për fqiun sa që kam menduar se do ta fusë në testament (trashigimi)"*.

Prej obligimeve të fqiut ndaj fqiut të vet: të sillet mirë ndaj tij, ti ndihmoj me atë që ka mundësi, të interesohet për gjendjen e tij materiale e shëndetsore, ta vizitoj e posaqërisht nëpër festa e gazmende.

Thotë Pejgamberi alejhi selam: *"Më i miri prej jush te zoti është Ai që sillet më së miri me fqiun e vet"*.

Gjithashtu thot alejhi salatu ve selam:

((مَنْ كَانَ يُؤْمِنُ بِاللهِ وَالْيَوْمِ الآخِرِ فَلْيُحْسِنْ إِلَى جَارِهِ))

Që do të thot: *"Kush beson në zotin xheleshanehu dhe në ditën e gjykimit le të sillet mirë ndaj fqiut të vet".*

Pejgamberi alejhi selam ka porositë që nëse dikush përgaditë ndonjë gjellë le të bëjë më shumë se që ka nevojë ashtu që ta thërret fqiun e vet, që ta shoqëroj në ngrënje, ose le t'ia qoj pak ushqim në shtëpi.

Gjithashtu prej obligimeve të fqiut ndaj fqiut të vet që mos ta mundoj e ofendoj ate, qoftë me fjalë ose me punë, për këtë na e tërheq vërejtjen hadithi i pejgamberit alejhi selam ku thotë:

(( وَاللهِ لاَ يُؤْمِنْ، وَاللهِ لاَ يُؤْمِنْ، وَاللهِ لاَ يُؤْمِنْ، قَالُوا: مَنْ يَا رَسُولَ اللهِ؟ قَالَ: الَّذِي لاَ يَأْمَنُ جَارُهُ بَوَائِقَهُ ))

*"Nuk është besimtarë vallahi, nuk është besimtarë vallahi, nuk është besimtarë vallahi (e ka përsëritur tri herë), i kanë thënë (shokët e tij) :kush o i Dërguar i Zotit? Ai ka thënë: Ai person, që fqiu i tij nuk është i qetë nga dëmet e tij".*

Mirëpo për fat të keq sot gjejmë shumë kend që nuk i zbaton këto bligime ndaj fqiut të vet, por përkundrazi e mundon ate me fjalë apo me punë të këqija. E kjo thyerje dhe mos zbatim i urdhërave të Allahut dhe të pejgamberit të tij alejhi selam, gjegjësisht ky mos rrespekt fqinjësorë qon në shpërndarjen e muslimanëve dhe largimin e zemrave të tyre.

## OBLIGIMI NDAJ MUSLIMANËVE-NË PËRGJITHËSI

Obligimet e muslimanit ndaj muslimanëve janë të shumta, e prej tyre ato të cilat janë përmendur në hadithin e vërtetë, ku thotë pejgamberi alejhi selam:

(( حَقُّ الْمُسْلِمِ عَلَى الْمُسْلِمِ سِتٌّ: إِذَا لَقِيتَهُ فَسَلِّمْ عَلَيْهِ، وَإِذَا دَعَاكَ فَأَجِبْهُ، وَإِذَا اسْتَنْصَحَكَ فَانْصَحْهُ، وَإِذَا عَطِسَ فَشَمِّتْهُ، وَإِذَا مَرِضَ فَعُدْهُ، وَإِذَا مَاتَ فَاتْبَعْهُ ))

E që do të thotë në përkthim: *"Obligimet e muslimanit ndaj muslimanit janë gjashtë:nëse e takon ta përshëndesësh, nëse të fton ti përgjigjesh, nëse kërkon prej teje që ta këshillosh këshilloje, nëse teshë dhe e falënderon zotin (thotë elhamdulilah) thuaj "jerhamukullah", nëse sëmuret vizitoje dhe nëse vdes përcillja xhenazen".*

Pra ky hadith na sqaron disa obligime që i kanë muslimanët në mes veti. E të flasim për secilin obligim veq e veq në pika të shkurtëra:

Obligimi i parë-selami (përshëndetja). Selami është synet i fortë, gjithashtu është prej shkaqeve që i ofron muslimanët mes veti sepse salami jipet atij që e njeh dhe atij që nuk e njeh, e kur i jep selam atij që e njeh të shtohet dashuria ndaj tij, e kur të jep Ai që nuk e njeh ndien në zemër se është i afërm i juaji, vëlla prej feje. E për rëndësinë e selamit gjithashtu na dëshmon hadithi i Pejgamberit alejhi selam ku thotë:

(( والله لا تدخلوا الجنّة حتى تؤمنوا، ولا تؤمنوا حتى تحابُوا. أفلا أخبركم بشيء إذا فعلتموه تحاببتم. أَفشوا السلام بينكم))

*"Vallahi nuk keni për të hyrë ne xhehnet përderisa të besoni, dhe nuk keni besuar përderisa të duheni mes veti".*

*Synet është që i vogli t'i jep selam të madhit, pakica shumicës, e Ai që është hypur na kalë apo në diqka tjetër t'i jep selam këmbësorit. Por nëse nuk jepë selam Ai që duhet të jepë atëherë duhet të jepë Ai tjetri në mënyrë që mos të humbë salami,*

*përshembull nëse nuk jep selam i vogli ndaj të madhit atëherë le ti jepë i madhi të voglit në mënyrë që ta fitoj sevapin (shpërblimin)".*

Pejgamberi alejhi selam e ka pas shprehi që t'i jep i pari selam atij që e ka takuar, pamvarësisht se a ka qenë i rritur apo fëmijë. Pra dhënja e selamit është synet kurse kthyerja e tij është vaxhib (obligim), nëse një njeri e kthen selamin prej grupës mjafton për të tjerët.

Obligimi i dytë-përgjigjja e ftesës. Nëse të thëret apo të fton në shtëpi të vet për të ngrënë ushqim, për të ndejtur apo për diq tjetër, duhet ti përgjigjesh thirrjes së tij ngase është synet i fortë (muek-ed), e përjashtohet ftesa në dasëm përgjigjja e së cilës është vaxhib (obligim i domosdoshëm).

Ndoshta fjala e Pejgamberit alejhi salatu ve selam "nëse të fton përgjigju", përfshinë thirrjen e tij për t'i ndihmuar diq, në ndonjë punë, ngase për këtë na jep të kuptojmë hadithi që vijon:

(( المؤمن للمؤمن كالبنيان، يشد بعضه بعضاً ))

*"Besimtari për besimtarin është sikurse muri, e forcon (e lidhë) njëri-tjetrin".*

Obligimi i tretë-nëse kërkon prej teje ndonjë këshillë ta këshillosh.

Pra nëse vjen tek ju dhe kërkon ndonjë këshillë prej jush është obligim i juaj që ta këshillosh ate, sepse ajo është obligim fetar, Pejgamberi alejhi selam thotë:

(( الدينُ النصيحةُ لله، ولكتابِهِ، ولرسولِهِ، ولأئمة المسلمين، وعامتهم ))

*"Feja është këshillë (nasihat) për zotin për librin e tij (Kur'anin), për Pejgamberin e tij, për dietarët (uleman), e muslimanëve dhe për (muslimanët) në përgjithësi".*

Mirëpo nëse nuk vjen tek ju që të kërkoj ndonjë këshillë a duhet ta këshillosh ate apo jo?Nëse puna të të cilën don ta bëjë është e dëmshme apo ka në të mëkat (xhynah) atëherë është obligim që ta këshillosh, sepse ti po e ndalon vëllaun tënd musliman prej të keqes e nuk po e len me hy në

xhynah. Po nëse puna të cilën don ta kryej nuk ka dëm e as mëkat, por ti po e sheh se tjetra punë është më e mirë për të atëherë nuk ke obligim që ta këshillosh përpos nëse kërkon prej jush një gjë të tillë, e atëherë është obligim i yti që ta këshillosh.

Obligimi i katërt- Nëse tesh dhe e falënderon Zotin e thotë: ELHAMDULILAH të lutesh për të, pra ti thuash: JERHAMULULLAH në shenjë falënderimi dhe lutje për të që e falënderoj Zotin pas teshjes, mirpo nëse tesh dhe nuk e falënderon zotin nuk meriton që të lutesh për të.

Është obligim që të lutesh për të nëse e falënderon zotin, e gjithashtu është obligim për ate që ka tesh t'ua kthen lutjen e të thotë: JEHDIKUMULLAH VE JUSLIH BALEKUM. E nëse tesh disa herë me radhë e i ke thënë tri herë -jerhamukallah- atëherë në të katërtën herë i thua -AFAKALLAH- në vend të luthes "jerhamukallah".

Obligimi i pestë- Ta vizitosh atë nëse sëmuret. E sa më të afërt ta kesh të sëmurin aq më obligim e ke ta vizitosh atë. E vizita duhet të bëhet simbas

gjendjes së sëmurit dhe sëmundjes së tij, sepse gjendja e tij shëndetsore nganjëherë kërkon që ta vizitosh më shpesh e nganjëherë më rallë.

Synet është që sa herë ta vizitosh ate ta pyesish për gjendjen e tij, gjithashtu të lutesh për të, e t'i jep shpresë për shërim sa më të shpejtë, sepse kjo ndikon në shërimin e tij. Gjithashtu preferohet që ti përmendësh pendimin (tevben) por me një tematikë të mirë, si psh. Ti thuash sikur ta përmendësh zotin e të lutesh e të pendohesh ndoshta allahu iu falë xhynahet e iu shpërblen...

Obligimi i gjashtë- T'ia përcjellësh xhenazen kur të vdes.

Është obligim që t'ia përcjellësh vëllaut xhenazen, e për atë ke shpërblim të madh, thotë Pejgamberi alejhi selam:

(( من تبع الجنازة حتى يصلي عليها فله قيراط، ومن تبعها حتى تدفن فله قيراطان". قيل: وما القيراطان؟. قال: مثل الجبلين العظيمين ))

Që do të thotë: *"Kush e përcjellë xhenazen e një muslimani derisa t'i falet xhenazja ka nji kirat, e kush e përcjellë ate derisa të varroset e ka dy kirate, e është pyetur (Pejgamberi alejhi selam) se çka janë ato dy kirate? ka thënë (Pejgamberi alejhi selam): (ato janë) sikurse dy kodra të mëdha (me sevap e shpërblim)".*

Domethënë sa dy kodra të mëdha ka sevap Ai që e përcjellë xhenazen e një muslimani derisa të varroset.

Poashtu prej obligimeve të muslimanit ndaj muslimanit është që mos ta mundoj e ta fyej atë, dhe mos t'ia bëjë asnjë të keqe, sepse një punë e tillë është mëkat i madh, thotë allahu xheleshanuhu:

﴿وَالَّذِينَ يُؤْذُونَ الْمُؤْمِنِينَ وَالْمُؤْمِنَاتِ بِغَيْرِ مَا اكْتَسَبُوا فَقَدِ احْتَمَلُوا بُهْتَانًا وَإِثْمًا مُّبِينًا﴾ [سورة الأحزاب الآية :٥٨]

Që do të thotë: *"E ata që fyejnë besimtarët, për çka nuk janë fajtorë, ata kanë ngarkuar veten me shpifje dhe me një mëkat shumë të madhë".*

E zakonisht nëse dikush e ofendon dikend allahu do të hakmerret prej tij në këtë botë para tjetrës. Në një hadith pejgamberi alejhi selam thotë:

(( لا تَبَاغَضُوا، ولا تَدَابَرُوا، وكُونُوا عِبَادَ اللهِ إخْوَانَا، المُسْلِمُ أَخُو المُسْلِمِ، لا يَظْلِمُهُ، ولا يَخْذُلُهُ، ولا يَحْقِرُهُ، بِحَسْبِ امْرِئٍ مِنَ الشَّرِّ أَنْ يَحْقِرَ أَخَاهُ المُسْلِمِ، كل المُسْلِمِ عَلَى المُسْلِمِ حَرَامٌ؛ دَمُهُ، ومَالُهُ، وعِرضُهُ ))

Që do të thotë: *"mos u urreni (mes veti), e mos u largoni mes veti (mos i këputni lidhjet mes veti) e bëhuni vëllezër. Muslimani është vëlla i muslimanit, nuk e mundon atë, e as nuk largohet prej ndihmës së tij, e as nuk e ofendon ate. Mjafton për muslimanin ajo e keqe nëse e ofendon vëllaun e vet. Çdo musliman e ka të ndaluar (haram) për muslimanin gjakun e tij, pasurinë e tij dhe nderin e tij".*

Pra obligimet e muslimanit ndaj muslimanit janë këto që kishte përfshirë hadithi i pejgamberit alejhi selam të cilin e përmendëm më lart. "Muslimani është vëlla i muslimanit".

E nëse muslimani e zbaton këtë vëllazërim atëherë do të bëj krejt çka është mirë për të, e do ta largoj krejt çka është keq për të.